# Keshf esh-shubuhat

## Asgjesimi i dyshimeve dhe pretendimeve që idhujtarët ngrenë në çështjet e tewhidit

*Nga sheikh ul-islam Muhamed Ibn Abdul-Wahab*
*Pregatiti: Enes Abdurrahim Ibn Abdullah Albani*

## Në vend të parathënies

Me Emrin e Allahut, I Gjithëmëshirëshmi, Mëshirëdhuruesi.

"Keshf esh-shubuhat" ose "Heqja e dyshimeve" është libër i shkruar nga sheikh ul-Islam Muhamed ibn Abdul-Wahab. Ky libër sqaron disa prej pretendimeve dhe justifikimeve më kryesore që idhujtarët mundohen të ngrenë rreth çështjeve të tewhidit. Titullin në shqip e kam zgjedhur si "Asgjesimi i dyshimeve dhe pretendimeve që idhujtarët ngrenë rreth çështjeve të tewhidit", ngase i përshtatet natyrës së librit si edhe argumenteve të paraqitura në të.

Kashf esh-shubuhat është një nga librat më të mirë të shkruar nga dijetarët e sunetit në këtë fushë. Mirësitë e këtij libri nuk mund të përmblidhen në një shkresë të shkurtër si kjo megjithëatë mund të përmendim se nga ky libër përfitojnë si thirrësat në Islamin e pastër sikurse është shpallur prej Allahut, po ashtu edhe ata që e lexojnë këtë libër nga ata që janë rritur në injorancë apo që thjeshtë "forca e zakonit" i ka gllabëruar në mentalitetin e ngurtë të ndjekjes qorrazi të besimeve dhe paragjykimeve fetare të brezave të herëshëm farefisnorë apo imitues të mendimeve shabllone të "elitës fetare" të brezave të privuar nga dokumentacionet dhe shkresat autentike Islame, të pa përziera me keqkuptimet e të sinqertëve apo interpolimet e armiqve të islamit.

Shpesh do të gjesh njerëz që ndjekin, përkrahin madje edhe përhapin atë për të cilën ata mendojnë se po i shërbejnë Islamit ndërkohë që aksidentalisht e pse jo , në disa raste edhe qëllimisht janë shndërruar në armiq të thirrjes së pastër të Resulit në tewhidin e Allahut. Thirrje e pastër dhe sublime e pastër nga çdo lloj difekti apo mangësie. E pastër nga deformimet dhe interpolimet e injorantëve dhe armiqve të Islamit njëkohësisht. Thirrje që të urdhëron dhe të udhëzon tek gjithëçka në të cilën gjendet harmonia dhe lumturia reale, dhe që të hap sytë nga shkarjet dhe evitimi i gjithëçkaje në të cilën gjendet ajo që sjell vetëm humbje dhe zhgënjim në këtë botë dhe në Ahiret.

Kush e lexon këtë libër me mendje të kthjellët dhe me një vizion të qartë nuk do të dështojë të vërejë maturinë dhe qartësinë e paraqitjes së argumentave nga autori, Allahu e mëshiroftë, si edhe do të përfitojë shumë prej tyre dhe fakt për këtë është se ky libër rekomandohet dhe studiohet si nga dijetarët edhe studentët e dijes së bashku.

Kush e lexon nga ata të cilëve libri u drejtohet, po qe se e lexojnë me sinqeritet dhe me dëshirën për të gjetur të vërtetën, nuk do të dështojnë të vërejnë qartësinë e argumentave dhe falsitetin e besimeve të kota mbi të cilët janë apo janë rritur. Ky libër është dhuratë e çmuar si për thirrësat edhe për ata që thirren ngase lehtëson dhe orienton llogjikën e shëndoshë në lidhje me çështjet e devijimeve dhe të devijuarve.

Nëse je nga ata të cilëve ky libër u drejtohet apo nga ata të cilëve iu është thënë shumë për braktisjen e librave të sheikhut dhe qëndrimit larg ndaj tyre, nuk kërkoj tjetër nga ty veç të lexosh librin me sytë e llogjikës sate dhe jo me syzet e lyera dhe të përlyera me të cilat dikush tjetër të ka pajisur qoftë aksidentalisht qoftë qëllimisht. E nuk ka dyshim se ti do të pyetesh për veprat e tua kur të merresh në llogari. E pra plotëso detyrimin që ke ndaj vehtes sate duke i bazuar zgjedhjet dhe vendimet e tua mbi llogjikën tënde të shëndoshë dhe intelektin tënd. Mos lër që legjendat dhe mitet e hiperbolizuara të të mbulojnë zemrën tënde me re të zymta ndërkohë që Allahu të ka pajisur me mjetet e nevojëshme për të gjetur të vërtetën.

Si përfundim të kërkoj o lexues që përpara se të lexosh këtë libër, me sinqeritet ti lutesh Allahut duke thënë: *"O Allah! Zoti i Xhibri'ilit, Mikailit dhe Israfilit. O Krijuesi i qiejve dhe i tokës, Dijësi i së padukëshmes dhe të dukëshmes. Ti vendos mes robëve të tu në mosmarrveshjet e tyre. Më udhëzo me lejen Tënde në të vërtetën duke më larguar nga humbja e të humburve. Vërtetë Ti je që udhëzon kë dëshiron në rrugën Tënde të drejtë".*

Lus Allahun që të shpërblejë sheikhun tonë të dashur me shpërblim madhor, dhe të na bëjë të përfitojmë nga dija e tij e qartë dhe preçize, e ti bëjë fjalët tona dëshmitarë të veprave tona. Vërtetë suksesi vjen vetëm nga Allahu.

## **Kush ishte Sheikh-ul-Islam Muhamed Ibn Abdul-Wahab**

Ai ishte el-imam, sheikh-ul-Islam Muhamed ibn Abdul-Wahab ibn Sulejman ibn Ali ibn Muhamed ibn Ahmed ibn Rrashid ibn Burejd ibn Muhamed ibn Mushrif ibn Umar nga degët e fisit Benu Tamim. Sheikh-ul-Islam Muhamed ibn Abdul-Wahab (Allahu e mëshiroftë), lindi më 1115 të Hixhrës në qytetin e Ujajnës, rreth 70 kilometra në veriperëndim të Rijadhit që sot është kryeqyteti i Mbretërisë së Arabisë Saudite. Ai rrjedh nga një familje tepër e respektuar dijetarësh. I ati qe dijetar i kohës së tij dhe gjyshi i tij qe dijetari i Nexhd-it në kohën e tij. Sheikhu i mori studimet e para të tij nga i ati në vendlindjen e tij. Ai e memorizoi Kur'anin në moshën dhjetë vjeçare. Ai lexoi libra në tefsir, hadith dhe fikh dhe i kushtonte shumë kohë librave të tefsirit dhe haditheve. I ati ishte jashtëzakonisht i kënaqur me aftësinë e të birit për të memorizuar. Që në fillim të studimeve të tij, sheikhu qe shumë i interesuar të mësonte nga librat e dijetarëve të hershëm Islamë dhe i kushtoi vëmendje të veçantë veprave të armikut të bidateve dhe mbrojtësit të synetit; el-muxhedid, muxhtehid imam, el-muxhahid sheikh-ul-Islam Ahmed Abdul-Halim Ibn Abdul Selem Ibn Tejmia El-Harani El-Hanbali (661H) (Allahu ﷺ e mëshiroftë). Po ashtu edhe veprat e studentit të Ibn Tejmisë, el-alema-s, sheikh-ul-Islamit Ibn Kajjim El-Xhewzijah (Allahu e mëshiroftë).

Kur arriti moshën e pjekurisë kreu haxh dhe përfitoi shumë nga dijetarët e Mekës. Më pas ai shkoi në Medina dhe edhe aty ai përfitoi shumë nga dijetarët e Medinës sidomos prej dy nga dijetarëve të mirënjohur të asaj kohe Sheikh Abdullah ibn Ibrahim ibn Sa'id Nexhdi dhe sheikh Muhamed Hajat Sindi me të cilët studioi për një kohë të gjatë. Megjithatë sheikhu nuk u mjaftua vetëm me kaq por udhëtoi edhe në Irak dhe Basrah dhe përfitoi shumë nga dijetarët e atjeshëm. Sheikhu i studioi thellë veprat e ulemave të hershëm dhe të kohës së tij dhe me durim dhe kurajë arriti të memorizojë një sasi të madhe thëniesh dhe fetwash nga dijetarë të të gjithë medhhabeve pa dallim.

Në atë kohë njerëzit në Nexhd ishin thelluar në zakone jo-Islame she ishin zhytur në shirk. Varret, pemët, gurët, shpellat, xhinët dhe njerëz të çmendur konsideroheshin si objekte adhurimi. Histori e shpifje të shumta ekzistonin rreth këtyre idhujve që idhujtarët adhuronin. Edhe dijetarët e dynjasë i linin të vazhdonin në praktikat e tyre idhujtare si rrjedhim i interesit personal. Falltorët dhe magjistarët kishin influencë mbi popullsinë. Askush nuk guxonte të dilte kundër tyre apo përkrahësve të tyre. E njëjta gjë po ndodhte edhe në Mekë e Medina. Po ashtu edhe Jemeni ishte i zhytur në të njëjtën gradë. Shirku, tyrbet e ndërtuara mbi varre, kërkim ndihme nga të vdekurit, ewlijatë dhe xhinët ishte normale.

Duke parë gjendjen e rëndomtë të njerëzve, sheikhu u prek shumë. Ajo që ishte më e rëndë për të qe fakti që askush nuk po i udhëzonte njerëzit për në rrugën e drejtë. Kuptohet se për të bërë këtë duhej që patjetër t'i kundërviheshe zullumqarëve që fitonin nga kjo gjendje e mjeruar e injorancës fetare që mbizotëronte. Të filloje të bëje dawah për në rrugën e drejtë do të thoshte të pregatiteshe për persekutim dhe tortura nga zullumqarët dhe përkrahësit e tyre. Megjithatë sheikhu vendosi të përballonte vështirësitë që pengonin për të thirrur në rrugën e drejtë edhe sikur të duhej të shpallte xhihad për këtë.

Ai e filloi misionin e tij duke i thirrur njerëzit në tewhid dhe duke i udhëzuar sipas Kur'anit dhe synetit. Ai i bëri thirrje dijetarëve që të zbatonin Kur'anin dhe synetin dhe të derivonin çdo zgjidhje nga ato. Ai kundërshtoi me forcë ndjekjen qorrazi të mendimeve të dijetarëve po qe se ato kundërshtonin Kur'anin dhe synetin. Ai u bëri thirrje atyre haptazi e fshehtazi duke i thirrur që të debatonin për të nxjerrë në shesh hakun dhe duke thënë: " Jam gati të debatoj me dijetarët Hanefi sipas librave të medhhabit Hanefi, me dijetarët Melikij sipas veprave të medhhabit Meliki, të dijetarëve Shafinj sipas veprave të medhahbit Shafi dhe të dijetarëve të medhhabit Hanbali sipas veprave të medhhabit Hanbali dhe do të shihni që kjo që po ndodh nuk ka bazë në asnjë medhhab".

Sheikhu ishte person me kurajë dhe entuziazëm. Ai filloi të japë mësim, dhe filloi korrespondencë me dijetarë që të bashkoheshin me të dhe t'a ndihmonin në zhdukjen e absurditeteve dhe zakoneve të kohës. Një numër dijetarësh nga Meka, Medina dhe Jemeni e pranuan thirrjen e tij dhe e përkrahën atë. Por kishte edhe nga ata injorantë që njiheshin si dijetarë dhe që kritikuan thirrjen e tij dhe ndenjën mënjanë duke mos e ndihmuar atë por përkundrazi edhe iu kundërvunë

atij si rezultat i motiveve personale apo interesit personal. Prapë sheikhu mori mundimin dhe udhëtoi në vende të ndryshme duke thirrur për në rrugën e drejtë njerëzit që ishin në humbje. Ai shkoi në Zabir, Ahsa, Huraimala dhe arriti në Ujajna. Ai arriti në Ujajna kur aty sundonte Uthman bin Hamd bin Ma'mar. Ai e mirëpriti sheikhun dhe e siguroi që do t'a ndihmonte atë në çdo hap të dawahs së tij.

Sheikhu iu përkushtua reformimit të njerëzve për tek udha e drejtë e Allahut. Ai shumë shpejt fitoi famë në sajë të thirrjes së tij, pasi s'ka njeri që të thërrasë për në rrugën e drejtë e të mos bëhet i famshëm si nga ata që janë të sinqertë edhe nga armiqtë, me dashje apo pa dashje. Kishte shumë varre, tyrbe, gurë, pemë, shpella..etj që adhuroheshin në atë kohë. Me ndihmën e Emir Uthman bin Hamd bin Ma'mar ai shkatërroi shumicën e tyre. Ai u angazhua në pastrimin e njerëzve nga shirku dhe mësimin e tyre për në rrugën e drejtë, si në Ujajana po ashtu edhe rreth e rrotull. Në të njëjtën kohë një grua erdhi tek ai që t'a pastronte nga mëkati i zinasë që kishte kryer. Pasi hetoi nëse ajo ishte në rregull nga mendja dhe nëse kishte vendosur për ndëshkimin me vullnetin e saj apo ishte detyruar të pranonte se kishte bërë zina dhe të kërkonte të gurëzohej. Pasi u vërtetua se ajo kishte vendosur vetë për këtë si rrjedhojë e pendimit të saj, sheikhu urdhëroi që ajo të gurëzohej.

Si pasojë e shkatërrimit të idhujve, dhe rastit të kësaj gruaje, reputacioni i sheikhut u përhap anekënd. Kur sundimtari i Ahsah-s dhe rrethinave të saj, Sulejman bin Urai'ar mori vesh për popullaritetin e sheikhut tek njerëzit, ai u frikësua nga fuqia dhe ndikimi i sheikhut tek njerëzit që po shtohej gjithnjë e më tepër dhe vendosi t'a shtypë atë me rastin e parë që t'i jepej nga frika se mos sheikhu do t'a përmbyste atë. Kështu që ai kërcënoi emir Uthmanin dhe kërkoi që ai të vriste sheikhun. Emir Uthmani nuk qe në gjendje t'i bënte ballë Sulejmanit kështu që e zuri paniku. Duke pasur parasysh se Sulejmani kushte më tepër fuqi dhe mund t'a sulmonte atë ai i tregoi sheikhut tërë situatën dhe iu lut që të shpërngulej diku tjetër. Kështu që sheikhu emigroi nga Ujajna në Dar'ijah.

Njerëzit e Dar'ijah-s e njihnin sheikhun mirë dhe po ashtu edhe misionin e tj. Kur sundimtari i Dar'ijah-s, emir Muhamed bin Saud mori vesh për mbërritjen e sheikhut, ai u gëzua aq shumë sa që shkoi tek vendi ku sheikhu po qëndronte për t'a takuar atë. Muhamed bin Saud rridhte nga një familje e nderuar dhe ishte musliman që e praktikonte fenë. Ai shkëmbeu mendimet e tij me sheikhun dhe u kënaq jashtë mase kur mori vesh se ai donte të ringjallte gjykimin me Kur'an dhe synet dhe mësimet Islame në formën e tyre origjinale e pa shtrembërime e bidate. Ai donte të ndihmonte në përhapjen e besimit të drejtë dhe udhëzimin e Rrasulitﷺ.

Sheikhu i përshkroi Ibn Saudit rrugën e Rrasulitﷺ dhe sahabave të tij dhe si ata luftuan për hir të Allahut ﷻ me sakrificat më të mëdha. Sheikhu e bindi emirin të bënte të njëjtën gjë dhe e përkujtoi për shpërblimin e ditës së gjykimit për ata që ndjekin ahiretin duke braktisur dynjanë. Ibn Saud i bindur nga sheikhu i premtoi atij ndihmë dhe mbeshtetje në çdo hap të dawahs së tij. Ibn Saud i dha besën

sheikhut edhe se edhe vetë ai do të urdhëronte për ndjekjen e synetit dhe do të mobilizonte njerëz për xhihad për në rrugën e Allahut. Sheikhu bëri dua që Allahu ﷻ t'a udhëzonte dhe bekonte atë dhe t'a bënte të qëndrueshëm dhe t'i jepte çdo sukses në këtë botë dhe në tjetrën. Në këtë periudhë sheikhu qe në paqe dhe i lirë të propagandonte Islamin të pastër dhe në formën origjinale me të cilën Rrasuli ﷺ erdhi.

Njerëzit e Dar'ijah-s dhe rrethinave erdhën tek sheikhu për të marrë mësim rreth fesë në formën e saj origjinale dhe të pastër nga bidatet. Emir Muhamed Ibn Saud së bashku me familjen e tij erdhi dhe u ul përpara sheikhut si student për të marrë mësim nga ai. Dar'ijah qe e mbushur plot me njerëz që vinin për të marrë mësim. Sheikhu filloi të jepte mesim rreth tewhidit të Allahut ﷻ, Kur'anit, synetit dhe fikhut të tyre dhe gjuhës Arabe. Ardhja e njerëzve nga skaje të ndryshme të vendit shtoi xhelozinë e armiqve të thirrjes së tij. Ata filluan propagandën kundër sheikhut dhe duke falsifikuar histori të ndryshme kundër tij dhe madje e quajten atë edhe kefër, zindik dhe magjistar.

Sheikhu ishte person me kurajë dhe nuk ia vuri veshin akuzave që i bënin por vazhdoi me misionin e tij duke lënë mënjanë interesat personale. Ai edhe i debatoi kundërshtarët e tij në mënyrën më të mirë dhe në mënyrë të sjellshme. Kjo mënyrë dha shumë rrezultat dhe ktheu shumë nga kundërshtarët e tij në mbështetësa të tij. Së bashku me dawah-n sheikhu bëri plane edhe për xhihad kundër shirkut dhe zakoneve jo-Islame. Kush vinte tek sheikhu dhe mësonte nga ai, kur kthehej në vendin e tij ai fillonte të bënte dawah tek njerëzit e tij. Sunduesit e Ujajnas erdhën tek ai dhe i kerkuan që ai të rikthehej në Ujajnah. Por sheikhu nuk pranoi. Ata premtuan të luftonin për Islamin deri në pikën e fundit të gjakut. Sheikhu dërgoi studentët e tij rreth e rrotull për të mësuar njerëzit me Kur'an dhe synet.

Sheikhu tërhoqi vëmendjen e sundimtarëve dhe dijetarëve të zonave të ndryshme ndaj shirkut dhe bidateve që njerëzit praktikonin dhe i ftoi ata që t'i luftonin këto zakone dhe të propagandonin tewhidin dhe Kur'anin dhe synetin. Ai u shkroi sundimtarëve, elitës dhe dijetarëve të Nexhdit, Rijadhit, Kharxh, qyteteve të jugut, Kasim, Hajil, Washm, Sudair ...etij. Ai u shkroi gjithashtu edhe ulemave të Ahsah-s, Mekës e Medinës. Po ashtu ai dërgoi letra edhe në Siri, Irak, Indi e Jemen. Ai mbajti korrespondencë me ta dhe u shpjegoi objektin e dawahs së tij duke theksuar rikthimin në gjykim me Kur'an dhe synet në çdo çështje të jetës së tij. Thirrja e sheikhut mori përmasa të mëdha sa dijetarë e njerëz nga India, Indonezia, Afganistani, Afrika, Maroku, Egjypti, Siria, Iraku ...etj u influencuan dhe u tërhoqën nga dawah e tij. Ata filluan të bëjnë dawah edhe në vendet e tyre sipas Kur'anit dhe synetit.

Sheikhu ia dedikoi jetën e tij dawahs dhe xhihadit në rrugën e Allahut ﷻ duke pasur edhe ndihmën e Ibn Saudit dhe të birit Abdul-Aziz. Ai vdiq më Dhul Kadah më 1206 H (1792). Si rezultat i dawahs së tij dhe xhihadit për rreth 50 vjet nga 1158 deri më 1206, një fitore e plotë u arrit në të gjithë Nexhdin. Njerëzit braktisën adhurimin e idhujve dhe njerëzit sundoheshin me sheriah dhe

ndëshkimet kryheshin sipas Kur'anit dhe synetit. Njerëzit filluan të shkojnë nëpër xhami dhe filluan të falen rregullisht. Paqe dhe qetësi mbizotëronte gjithkund dhe nuk kishte më grabitje e përdhunime as në rrugët më të thella të shretëtirës. Kështu një ringjallje e plotë e fesë erdhi në ekzistencë.

Pas vdekjes së sheikhut, bijtë, nipërit dhe stërnipërit e tij vazhduan dawah-n dhe xhihadin për hir të Allahut. Nga bijtë e tij më të devotshëm ndaj aktivitetit të tij ishin: Imam Abdullah bin Muhamed, sheikh Husejn bin Muhamed, sheikh Ali bin Muhamed dhe sheikh Ibrahim ibn Muhamed. Nga nipërit e tij qenë: sheikh Abdurrahmen bin Hasan, sheikh Ali ibn Husejn, sheikh Sulejman bin Abdullah. Përveç këtyre edhe një grup i madh i nxënësve të tij e ndër ta: sheikh Hamd bin Nasir, e shumë të tjerë që ndjekin rrugën e tyre. Edhe pse Abdul-Wahabi r.a ishte njeri i dawahs ai ka shkruar shumë libra të rëndësishëm rreth Islamit dhe shkencave Islame. Ndër më të njohurat janë:

1. Kitab et-Tewhid
2. Kitab el-Kabair
3. Kashf esh-shubhat
4. Mukhtasar sirrat er-Rrasul
5. Masil el-xhahilijah
6. Usul el-Iman
7. Fadail el-Kur'an
8. Fadail el-Islam
9. Maxhmu el-Hadith
10. Mukhtasar el-Insaf wa esh-sharh el-Kebir
11. Adab el-Mashi ila es-salat
12. El-Usul eth-thalatha.

## **Teksti i keshf esh-shubuhat**



Me Emrin e Allahut, I Gjithëmëshirëshmi, Mëshirëdhuruesi.

Di, Allahu të mëshiroftë, se Tewhidi është të njësosh Allahunﷻ në adhurim. Kjo është feja e të tërë të dërgurve të Allahut me të cilën Ai i dërgoi ata tek robët e Tij. I dërguari i parë prej tyre ishte Nuhu﵇, të cilin Allahuﷻ e dërgoi tek njerëzit e tij (Nuhut) pasi ata egzagjeruan statusin e njerëzve të drejtë e të devotëshëm sikurse Wad, Suwa, Jaghuth, Ja'uk dhe Nasr. Dhe i fundit i këtyre të dërguarve ishte Muhamediﷺ që ishte ai që i theu imazhet e këtyre njerëzve të cilët idhujtarët i kishin marrë si zota veç Allahutﷻ duke i adhuruar ata.

Allahu dërgoi Profetinﷺ tek një grup njerëzish që e adhuronin Allahunﷻ dhe kryenin Haxh, jepnin Sadakah dhe e përmendnin Allahunﷻ. Megjithëatë ata merrnin disa objekte të krijuara si ndërmjetësa mes tyre dhe Allahutﷻ. Ata nxirrnin si justifikim për veprimin e tyre: *"Ne vetëm duam me anë të këtyre objekteve ti afrohemi Allahut dhe duam që këto objekte (idhuj) të ndërmjetësojnë për ne tek Allahu"*.

Kështu ata u drejtoheshin (imazheve), engjëjve, Isës﵇, Merjemes dhe njerëzve të tjerë të drejtë e të devotëshëm veç tyre (duke iu drejtuar atyre me përkushtim).

Kështu Allahuﷻ dërgoi tek ata profetin Muhamedﷺ për të ringjallur fenë e tyre të vërtetë dhe të pastër, fenë e Ibrahimit﵇ dhe ti informonte ata se kjo praktikë e tyre e kërkimit afrim tek Allahuﷻ dhe ky besim i tyre (të marrurit e ndërmjetësave për t'iu afruar Allahutﷻ), është një e drejtë që i takon vetëm Allahutﷻ. Nuk është e drejtë dhe e pranueshme që këto akte adhurimi ti drejtohen tjetër veç Allahutﷻ pa marrë parasysh nëse këto objekte konsistojnë në engjëj fisnikë apo të dërguar të Allahutﷻ e aq më pak nëse janë të një statusi më të ulët se ata.

Këta idhujtarë tek të cilët Profetiﷺ u dërgua, dëshmonin se Allahuﷻ ishte Krijuesi i vetëm dhe se Ai ishte Unik dhe pa partnerë si Ai. Ata dëshmonin gjithëashtu se askush e asgjë nuk jepte furnizim veç Tij, dhe askush e asgjë nuk jepte jetë dhe vdekje pos Tij, dhe askush e asgjë nuk mund t'i kontrollonte dhe t'i mirëmbante çështjet e krijimit veç Tij. Gjithëashtu ata besonin se të shtatë qiejt dhe gjithçka që ata përmbajnë, të shtatë tokat dhe gjithëçka ato përmbajnë, të tërë pa përjashtim janë robër të Allahut dhe nën Kontrollin dhe Fuqinë e Tijﷻ.

Nëse dëshiron të dish argumentin se vërtetë këta paganë të cilët profeti i luftoi, dëshmonin për të gjitha këto, atëherë recitoji këto ajete atij që kërkon argument:

*"Thuaj: Kush ju furnizon ju nga qiejt dhe nga toka? Apo kush kontrollon dëgjimin dhe shikimin? Kush e nxjerr të gjallin nga i vdekuri dhe të vdekukin nga i gjalli, dhe kush rregullon çdo çështje? Ata do të përgjigjen: - "Allahu!". Thuaj! A nuk do ti frikësoheni Atij ?!". (10:31)*

Dhe ajetet:

*"Thuaj! Kujt i takon toka dhe gjithëçka në të po qe se e dini....(deri tek) ........atëherë si po mashtroheni ?" (23: 84-89)*

Dhe ka dhe ajete të tjera përvç këtyre për të faktuar këtë çështje.

Nëse e ke stabilizuar faktin që këta paganë afirmonin tërë këtë (aspektet kryesore të Rububijeh-s) e megjthatë ky besim i tyre nuk mjaftoi që ata të përfshiheshin në njerëzit e tewhidit, tek i cili ftuan të dërguarit e tyre dhe sidomos, tek i cili i ftoi Resuli, atëherë do të kuptosh që tewhidi të cilin ata mohuan, ishte tewhidi i adhurimit (tewhid el-uluhijeh) që quhet nga paganët e kohës tonë: besime apo besim.

Kështu, këta paganë të herëshëm arabë, e lusin Allahunﷻ ditën dhe natën, por disa prej tyre u luteshin dhe engjëjve së bashku me Allahunﷻ, duke menduar se engjëjt janë të devotshëm dhe janë të afruar tek Allahu dhe se ata mund të ndërhynë për ta tek Allahuﷻ që Ai t'u pranonte lutjet. Po ashtu, ata lutnin së bashku me Allahunﷻ, ndonjë njeri të drejtë e të devotëshëm sikurse Lat-in, apo ndonjë profet sikurse Isënعليه السلام. Duhet të kuptosh, se profetiﷺ i luftoi ata për këtë shirk të tyre dhe i thirri ata që ta bënin adhurimin e tyre të sinqertë dhe vetëm për Allahun, ngase Allahuﷻ tha:

*"Mos ju lut askujt veç Allahut"* (72: 18)

Po ashtu Allahuﷻ thotë:

*"Atij i takon lutja e vërtetë" (13: 14)*

Është tepër e rëndësishme të arrish të kuptosh, se Resuliﷺ i luftoi ata, që duaja të bëhej vetëm ndaj Allahutﷻ, kurbani të therej vetëm në emrin e Tij, betimet të bëheshin vetëm në emrin e Tij, dhe ndihma e mbinatyrëshme të kërkohej vetëm prej Tij. Në fakt, të tëra llojet e adhurimit të kryheshin vetëm ndaj Tij dhe për Të.

Nëse arrin të kuptosh se besimi i tyre në tewhid Er-rububijeh nuk bëri që ata të hyjnë në Islam. Në fakt, kthimi i tyre ndaj engjëjve, profetëve, njerëzve të devotëshëm, (besimi) që me ata të afroheshin tek Allahuﷻ apo që ata të ndërmjetësonin për ta tek Allahuﷻ, bëri që jetët dhe pasuritë e tyre të ishin hallall për Resulinﷺ. (Nëse kupton këtë) Atëherë dhe vetëm atëherë, ke për të

kuptuar kuptimin e vërtetë të tewhidit tek i cili profetët i thirrën ata dhe që ata mohuan me arrogancë të ashpër.

Është ky tewhid që është kuptimi i dëshmisë "*la ilaha ila Allah*", ngase kuptimi i fjalës "*ilah*" tek Arabët është:

"*Ai të cilit i kthehesh për ndihmë në çështjet e mbinatyrëshme qoftë objekti i lutjes një engjëll, profet, njeri i mirë, pemë, varr ose xhin*".

Arabët e herëshëm nuk kuptonin me fjalën *ilah*, që ky është Krijuesi, Mirëmbajtësi, Rregulluesi i çështjeve. Kjo ngase ata e kishin kuptuar plotësisht dhe e dinin me siguri se këto çështje i takonin vetëm Allahutﷻ dhe provat dhe faktet për këtë tashmë i kemi përmendur. Përkundrazi, arabët kuptonin me fjalën *ilah*, atë që paganët e kohës sonë kuptojnë me fjalën *sejid*.

Meqë ata e refuzuan konceptin e saktë të fjalës *ilah*, Resuliﷺ u dërgua tek ata që ti thërriste tek realiteti i dëshmisë së tewhidit që është:

"*S'ka të drejtë të adhurohet askush e asgjë veç Allahut*".

Ajo ç'ka kërkohet prej kësaj dëshmie, është kuptimi i vërtetë i saj dhe aplikimi i tërë implikimeve të saj dhe jo thjeshtë shqiptimi i saj.

Kufarët xhahilë, e dinin mirë se me këtë fjalë Resuliﷺ kishte si synim që të njësohej Allahuﷻ në gjithëçka me të cilën preokupohet zemra, duke bërë kështu që të tëra llojet e adhurimit të kryheshin vetëm ndaj Allahutﷻ dhe për Allahunﷻ dhe njëkohësisht, të braktisej dhe mohohej gjithëkush e gjithëçka që adhurohej nga ata veç Tij.

Njëkohësisht kjo bënte të domosdoshme shkëputjen dhe armiqësimin ndaj këtyre idhujve. Kjo ishte arsyeja që kur Resuliﷺ u tha atyre: "Thuaj! *La ilaha ila Allah*, ata u përgjigjën:

*"A i ka bërë ai të tërë zotat një Zot të vetëm?! Vërtetë kjo është diçka tepër e çuditëshme" (38:5)*

Kur të të bëhet e qartë se këta qafira xhahilë e kishin të qartë kuptimin e vërtetë të kësaj dëshmie, vërtetë të befason fakti se ka nga ata që përkufizojnë vehtet e tyre me ndjekësit e Islamit në kohën tonë, e prapë nuk arrijnë të kuptojnë atë që këta kufarë xhahilë arritën të kuptonin saktësisht.

Përkundrazi, kujtojnë se atyre u kërkohet vetëm të shqiptojnë këtë dëshmi ndërkohë që nuk është e domosdoshme të besojnë me zemrat e tyre asnjë lloj të përcaktuar kuptimi për të. Më të zgjuarit e tyre kujtojnë se ajo që implikon kjo dëshmi është se nuk ka Krijues, Furnizues, Mbikqyrës veç Allahutﷻ, që në fakt është pikërisht ajo që paganët arabë besonin. Vërtetë nuk ka mirësi tek dikush nëse paganët arabë janë më të ditur se ai rreth kuptimit të fjalës "*La ilaha ila*

*Allah"*.Kështu, kur të arrish të dish me dije të saktë dhe të sigurtë tre cështjet e mëposhtëme:

**Së pari:** Kuptimin preçiz të shirkut për të cilin Allahu thotë:

*"Vërtetë Allahu nuk fal që Atij ti bëhet shirk" (4 : 48)*

**Së dyti:** Feja e tërë të dërguarve të Allahut, nga i pari i tyre tek i fundit prej tyre, është e njëjtë dhe Allahu nuk pranon tjetër veç saj për krijimin e Tij.

**Së treti:** Faktin se shumica e njerëzve janë bërë injorantë ndaj këtyre fakteve, do të përfitosh në dy çështje:

**Së pari:** Gëzohu me mëshirën e Allahut dhe bekimet e Tij ngase Ai thotë:

*"Thuaj! Për Bekimet e Allahut dhe Mëshirën e Tij, le të gëzohen...." (10:58)*

**Së dyti:** Stabilizimi i një frike të madhe. Kjo ngase ti e di se nëse dikush mund të bëhet kufr si rezultat i një thënie, dhe ai mund ta thotë këtë edhe ndërkohë që është injorant dhe injoranca e tij nuk e shfajëson atë. Ose mund ta thotë ndërkohë që beson se kjo thënie e afron atë tek Allahu, sikurse qafirat besonin, atëherë frika se mos edhe ti bie në këtë kufr do të jetë e madhe dhe përpjekjet dhe vendosmëria për të mos rënë në këtë gendje do të jenë të mëdha.

Nxirr mësim nga historia e njerëzve të Musës (po qe se Allahu të frymëzon të përfitosh nga ajo), kur ata edhe pse të devotshëm dhe të ditur i kërkuan atij:

*"Bëj për ne një zot si zotin e tyre" (7: 138)*

Duke e kuptuar këtë, frika e individit nga shirku dhe vendosmëria për të ditur se si ta shmangë atë, rritet.

Kupto gjithëashtu se Allahu me Urtësinë e Tij të pafund, nuk dërgoi ndonjë të dërguar me këtë mesazh të tewhidit veçse bëri disa individë nga ata tek të cilët u dërgua ky i dërguar, armiq ndaj tij. Sikurse Ai thotë:

*"Kështu Ne kemi bërë për çdo të dërguar armiq, (shejtanë) nga njerëzit dhe xhinët" (6 : 112)*

E ka mundësi që këta armiq të tewhidit të jenë dinakë dhe të mundohen të sjellin argumente dhe fakte për të justifikuar veprimet e tyre sikurse Allahu na ka paralajmëruar:

*"Kur të dërguarit Tanë u erdhën atyre me shenja të qarta, ata (dinakët nga armiqtë e të dërguarve) u gëzuan me dijen që kishin" (40:83)*

Nëse arrin të kuptosh këtë, dhe se rruga e adhurimit të Allahutﷻ gjithnjë do të ketë armiq që do të zënë pritë në të, që mund të jenë njerëz elokuentë, me dije për të ngritur dyshime dhe justifikime, atëherë stabilizohet mbi ty detyrueshmëria për të mësuar aq sa është e mjaftueshme nga feja e Allahutﷻ, në mënyrë që kjo dije të bëhet një armë me të cilën ti mund të luftosh këta shejtanë lideri i të cilëve (Iblisi i mallkuar) i tha Allahutﷻ:

*"Unë do të ulem në rrugën Tënde të drejtë (t'i devijoj ata)" (7 : 16).*

Por nëse kthehesh me sinqeritet tek Allahu ﷻ dhe i përkushtohesh mësimit të argumentit të Allahutﷻ dhe shpjegimeve të Tij, as mos ki frikë e as mos u dëshpëro.

*"Vërtetë kurthi i shejtanit është shumë i dobët" (4:76)*

Dhe me të vërtetë njeriu i thjeshtë e i pa ditur nga njerëzit e tewhidit mund të mposhtë 1000 nga dijetarët e këtyre paganëve sikurse thotë Allahuﷻ:

*"Dhe vërtetë ushtritë tona do të jenë ngadhënjyese" (37: 173)*

Kështu, ushtritë e Allahutﷻ do të jenë ngadhënjimtare mbi armiqtë e Tij, me evidenca dhe agumente të qartë të gjuhës ashtu sikurse do të jenë ngadhënjimtarë mbi ta me fuqi.

Frika egziston, vetëm kur personi i tewhidit ecën në shtegun e adhurimit të Allahutﷻ i pa armatosur me dije. Dhe vërtetë Allahu ﷻ na ka bekuar ne, me librin e Tij, Kur'anin, të cilin e ka bërë:

*"...qartësim për të gjitha çështjet, udhëzim dhe mëshirë" (16: 89)*

Nuk ka të humbur që të vijë me argumente boshe, por se Kur'ani përmban atë që e refuzon atë dhe i çjerr maskën. Allahuﷻ thotë:

*" Dhe ata nuk të bëjnë asnjë pyetje, por Ne të shpallim të vërtetën dhe shpjegimin më të mirë për të". (25: 33)*

Disa nga dijetarët e tefsirit thanë se ky ajet përfshin të gjitha argumentet fallco që njerëzit e humbur do të sjellin deri në ditën e gjykimit.

Do të të përmend çështje të cilat Allahuﷻ i ka përmendur në librin e Tij, si kundërpërgjigje ndaj pretendimeve që njerëzit e humbjes dhe shirkut në kohën tonë, mundohen të përdorin kundër nesh. Kështu themi se përgjigja ndaj njerëzve të humbjes është në dy mënyra: Përgjigje e përgjithshme dhe përgjigje e detajuar.

Përsa i përket përgjigjes së përgjigjshme ajo është e thjeshtë, çështje e madhe dhe përfitim i shkëlqyer për atë që e kupton atë. Ajo konsiston në të kuptuarit e ajetit:

*"Është Ai që të ka shpallur ty librin, në të ka ajete të qarta, kjo është shumica e librit. Ka edhe ajete të pa qarta (për shumicën e njerëzve)..." (3 : 7)*

Është transmetuar saktësisht se Resuliﷺ ka thënë: "Kur i sheh njerëzit të ndjekin ajetet e pa qarta, ata janë njerëzit që Allahu i ka përmendur në librin e Tij. Kij kujdes prej tyre".

**Një shembull i përgjigjes së përgjithëshme:**

Kur dikush që bën shirk vjen tek ti dhe justifikohet duke të recituar ajetin:

*"Vërtetë mbi ewlijatë e Allahut nuk do ketë as frikë e as dëshpërim."(10 :62)*

Ose pretendon se ndërmjetësimi është e vërtetë e faktuar, apo se profetët kanë një status të lartë tek Allahuﷻ, apo mundohet të justifikohet me ndonjë thënie të profetit dhe ti nuk e kupton qëllimin dhe kuptimin e së folurës së tij, atëherë përgjigja e të gjithë dyshimeve që ai ngre është të thuash:

"Allahuﷻ thotë në librin e Tij që ata në zemrat e të cilëve ka sëmundje, i lënë ajetet e qarta dhe ndjekin ato që nuk janë të qarta. Ç'farë unë të kam cituar ty si provë që paganët e herëshëm besonin në rububijeh-n e Allahutﷻ, por kufri i tyre ndodhi si rezultat i faktit se ata u kthyen nga engjëjt, profetët ose njerëzit e mirë duke u justifikuar:

*"Këta janë ndërmjetësat tanë tek Allahu". (10:18)*

E tëra kjo, është çështje e qartë dhe askush nuk e ndryshon kuptimin e këtyre ajeteve. Përsa i përket asaj që ti më përmende mua o idhujtar, nga Kur'ani dhe nga thënjet e Resulit, unë nuk e kuptoj qëllimin dhe kuptimin egzakt të tyre. Në të njëjtën kohë, unë besoj me vendosmëri se fjala e Allahutﷻ nuk ka kontradita dhe fjala e Resulitﷺ nuk e kontradikton fjalë e Allahutﷻ".

Dhe vërtetë kjo është një përgjigje e mirë, por askush përveç atyre që Allahuﷻ i ka udhëzuar, nuk arrin ta kuptojë atë. Prandaj mos e nënvlerëso këtë përgjigje.

Allahuﷻ thotë:

*"E askush nuk do ta arrijë këtë, përveç atyre që kanë durim. E askush nuk do ta arrijë këtë, përveç njerëzve që u dhurohet mirësi e madhe". (41: 35)*

Përsa i përket përgjigjes së detajuar:

Di, se armiqtë e Allahutﷻ mund të ngrejnë shumë kritika dhe dyshime në drejtim të fesë së gjithë profetëve. I përdorin këto kritika dhe dyshime për të penguar dhe ndaluar njerëzit nga ndjekja e rrugës së Allahutﷻ. Nga këto:

### ***Pretendimi i parë :***

"Ne nuk bëjmë shirk me Allahunﷻ. Përkundrazi, ne dëshmojmë që nuk ka Zot ose fuqi që të krijojë, të furnizojë të sjellë mirësi ose dëme përveç Allahutﷻ. Ai është i vetëm dhe pa partner apo të barabartë me Të. Po ashtu ne dëshmojmë se vetë Muhamediﷺ nuk ka mundësi të të sjellë mirësi, apo të të shkaktojë dëm. Aq më pak Abdulkadri e të tjerë veç tij. Megjithëatë, edhe pse e dëshmoj gjithë këtë, e kam të qartë se unë jam mëkatar, dhe këta njerëz të mëdhenj kanë status të lartë tek Allahuﷻ, kështu që unë i lutem Atij nëpërmjet tyre".

Kur ai të paraqesë këtë, përgjigju me çfarë kemi përmendur më parë, që është se vërtetë njerëzit që Resuliﷺ luftoi, pranonin gjithëçka që ti afirmon. Ata haptas e pranonin se idhujt e tyre nuk mund të kontrollonin asgjë. Përkundrazi, ajo që ata donin nga këta idhuj, ishte të përfitonin nga statusi i tyre tek Allahuﷻ dhe ndërhyrjen e tyre për të. Recitoji atë që Allahuﷻ ka përmendur në librin e Tij dhe shpjegoja atë.

### ***Pretendimi i dytë:***

Nëse përgjigjet: "Këto ajete janë shpallur pë njerëz që adhuronin idhuj. Si mund ti krahasosh ti njerëzit e mirë me idhujt?  Si mund ti bësh ti profetët, idhuj?"

Përsëri pëgjigju me dijen që kemi prezantuar më parë. Kjo ngase nëse ai pranon, se paganët e herëshëm besonin në rububijeh-n e Allahutﷻ dhe ata u ktheheshin idhujve, vetëm për të fituar ndërhyrjen e tyre për ta, dhe ai mundohet të bëjë dallime mes asaj që ata bënin dhe asaj që ai bën, atëherë tregoi atij se ndër ata idhujtarë, kishte nga ata që adhuronin idhuj dhe gurë, kishte dhe nga ata që adhuronin njerëz të mirë. Është pikërisht për këta njerëz që merreshin si idhuj veç Allahut për të cilët Allahuﷻ thotë:

*"Këta janë ata që i luten Zotit të tyre duke u munduar të afrohen tek Ai, secili më tepër..." (17: 57)*

Disa nga këta paganë adhuronin Isën të birin e Mejremes dhe nënën e tij edhe pse Allahuﷻ thotë:

*"Isa biri i Mejremes është vetëm një i dërguar. Të shumtë janë të dërguarit e tjerë përpara tij dhe nëna e tij ishte një grua e drejtë". (5: 75)*

Kujtoji këtij personi thënien e Allahutﷻ:

*"Dhe ditën që Ne i ringjallim ata, Ai do tu thotë engjëjve: A juve u adhuronin këta njerëz? Ata do të përgjigjen: Subhaneke..." (34 :40-41)*

Po ashtu kujtoji thënien e Allahutﷻ:

*"Kur Allahu të pyesë: "O Isa i biri i Mejremes! A ti u the njerëzve: Merrmëni mua dhe nënën time si zota përkrah Allahut?". (5: 116)*

Pasi ti kesh prezantuar këto argumente, thuaji: "Tani e ke të qartë se Allahuﷻ gjykoi me kufr ata që iu kthyen idhujve. Po ashtu gjykoi me kufr ata që iu kthyen njerëzve të mirë. Gjithëashtu, Profetiﷺ i luftoi tërë këta njerëz pa bërë dallim mes tyre".

***Pretendimi i tretë:***

Ka mundësi që ai të të përgjigjet: "Idhujtarët, në fakt synonin nga këto objekte të cilave u drejtoheshin, përfitim dhe mirësi. Nga ana tjetër, unë dëshmoj se vetëm Allahuﷻ është Ai që sjell mirësi dhe mund të të dëmtojë. Ai është i Vetmi që Kontrollon çështjet. Unë vetëm dua ndihmën e Tij (Allahutﷻ), dhe e kam të qartë se këta njerëz të mirë, nuk kontrollojnë asgjë. Unë u drejtohem atyre duke shpresuar se ndërhyrja e tyre do të pranohet nga Allahuﷻ".

Përgjigja ndaj kësaj është të thuash: "Ky është egzaktësisht justifikimi i paganëve arabë të herëshëm, fjalë për fjalë. Dhe provë për këtë është kur ti ti recitosh atij ajetin:

"*Dhe ata që kanë marrë mbrojtësa përveç Allahut thonë, ne vetëm i adhurojmë ata që të na afrojnë tek Allahu". (39: 3).*

Po ashtu recito ajetin:

"*Këta janë ndërmjetësat tanë tek Allahu".(10: 18)*

Dhe dije se këto tre dyshime, janë justifikimet dhe pretendimet më të mëdha që ata kanë. Kështu, nëse arrin të kuptosh se Allahuﷻ e ka demaskuar falsitetin e këtyre pretendimeve në librin e Tij, dhe ti ke arritur ta kuptosh këtë mirë, atëherë çfarë vjen më pas është më e lehtë për tu kuptuar dhe refuzuar se ç'kemi përmendur tashmë.

***Pretendimi i katërt:***

Nëse të thotë: "Unë adhuroj vetëm Allahunﷻ. Por drejtimi im ndaj këtyre njerëzve të drejtë dhe kërkimi prej tyre për plotësimin e nevojave të mia nuk konsiderohet adhurim".

Përgjigju si më poshtë:

"A je dakort se Allahuﷻ e ka bërë të obligueshme për ty tewhidin e Tij në adhurim të sinqertë dhe se adhurimi është vetëm e drejta e Tij dhe nuk mund ti drejtohet tjetër veç Tij? Kur të të përgjigjet :"Po", pyete:

"Ma shpjego këtë koncept të cilin Allahuﷻ e ka bërë obligim për ty, që është sinqeriteti që duhet të kesh ndaj Tij në adhurim dhe që është vetëm e drejta e Tij?"

Ke për të parë që ai nuk e di kuptimin e adhurimit dhe as që i njeh kategoritë e tij.Tani që ai ka nxjerrë në pah injorancën e tij, qartësoja çështjen atij duke i cituar thënien e Allahutﷻ:

*"Lutjuni Zotit tuaj me përulje dhe frikë" (7: 55).*

Pasi t'ja kesh shpjeguar këtë ajet atij, pyete: "A është duaja një lloj adhurimi ndaj Allahutﷻ? (Po qe se ja ke shpjeguar mirë ajetin) patjetër do të përgjigjet: "Po! duaja është një lloj adhurimi".

Pyete: "Nëse e pranon se duaja është një lloj adhurimi dhe ti iu lute Allahutﷻ ditë dhe natë me frikë se mos duaja jote nuk pranohet dhe duke shpresuar se Allahu ﷻ do ti përgjigjet duasë tënde, por në të njëjtën kohë, ju lute një profeti apo tjetër veç tij që ai ti përgjigjet duasë që i bëre Allahutﷻ, a bëre shirk ndaj Allahutﷻ me këtë veprim tëndin?"

Ai duhet të të përgjigjet: "Po". (Po qe se është i sinqertë).

Kalo në një ajet tjetër:

*"Pra falju Zotit tënd dhe pre kurban. " (108:2)*

Tani pyete: "Nëse i bindesh Allahutﷻ dhe ther kurban në emër të Tij, a është ky adhurim?" Patjetër që do të përgjigjet: "Po".

Pyete: "Atëherë, nëse bën kurban ndaj një krijese, qoftë kjo profet, xhin apo çfarëdo tjetër, a nuk do të kishe bërë shirk duke drejtuar këtë akt adhurimi ndaj tjetër veç Allahutﷻ?"

Patjetër që do të përgjigjet: "Po", (po qe se është i sinqertë).

Tani pyete: "Paganët arabë të cilëve Kur'ani u referohet dhe tek të cilët u dërgua profeti, a nuk adhuronin engjëj, njerëz të mirë si Lat-in dhe objekte të tjera?"

Patjetër do të përgjigjet: "Po", (po qe se është i sinqertë).

Pyete: "E ç'ishte adhurimi i tyre veçse në dua dhe kurban dhe duke iu drejtuar atyre për ndihmë dhe të tjera si këto? Vërtetë ata e pranonin se këto objekte adhurimi ishin robër të Allahutﷻ dhe nën mbikqyrjen e Tij, dhe se vetëm Allahuﷻ i kontrollon të gjitha çështjet. Kështu ata iu drejtonin idhujve me duatë e tyre vetëm për të arritur ndërhyrjen e tyre tek Allahuﷻ si pasojë e statusit të tyre tek Allahuﷻ, e tërë kjo është e lehtë për t'u kuptuar".

***Pretendimi i pestë.***

Nëse fillon të debatojë duke thënë: "A e mohon ti ndërhyrjen e profetit dhe i lan duart nga kjo ndërhyrje?"

Përgjigju: "As nuk e mohoj, dhe as nuk i laj duart nga ai. Përkundrazi, ai është ndërmjetësi (në ditën e gjykimit) dhe ai është të cilit duaja do t'i pranohet pa pikë dyshimi. Po ashtu lutem që Allahuﷻ të më bëjë nga ata të cilët do të përfitojnë prej ndërhyrjes së tij (Muhameditﷺ). Por e drejta e ndërmjetësimit i takon vetëm Allahutﷻ sikurse Ai thotë:

*"Thuaj! Allahut i takon ndërmjetësimi, i tëri" (39: 44).*

Kështu, ndërmjetësimi nuk ka për të ndodhur përveç pasi Allahuﷻ ta lejojë të ndodhë sikurse Ai thotë:

*"E kush është ai që mund të ndërmjetësojë përveç me lejen e Tij" (2 :255)*

Dhe profetiﷺ nuk do të ndërhyjë për askënd, derisa Allahuﷻ ta lejojë atë të ndërhyjë sikurse Ai thotë:

*"Dhe ata nuk do të ndëhyjnë për askënd, përveç atyre  për të cilët Allahu i lejon ata dhe me të cilët Ai është i kënaqur". (21: 28)*

Dhe Allahuﷻ kurrë nuk do të jetë i kënaqur, përveç se me njerëzit e tewhidit sikurse Ai thotë:

*"E kush dëshiron  fe tjetër veç islamit, kurrë nuk i pranohet" (3 :85)*

Kështu, nëse e drejta e ndërmjetësimit i takon vetëm Allahutﷻ dhe do të ndodhë vetëm nëse Ai do ta lejojë dhe as profeti as tjetër përveç tij nuk do të ndërhynë po qe se Allahuﷻ nuk i lejon të ndërhynë për dikë. Dhe Allahuﷻ nuk do të lejojë të ndërhyjë për dikë përveçse për njerëzit e tewhidit. Kështu, qartësohet që tërë ndërmjetësimi i takon vetëm Allahutﷻ. E unë do ti lutem vetëm Atij duke thënë: "O Allah! Mos e ndalo ndërmjetësimin e Resulit për mua. O Allah! Bëje atë të ndërmjetësojë për mua". Dhe dua të tjera të ngjashme me këto".

***Pretendimi i gjashtë.***

Nëse ai fillon të ndjekë rrugë tjetër dhe mundohet të justifikohet duke thënë:

"Profetitﷺ i është dhënë e drejta e ndërmjetësimit në ditën e gjykimit. Unë po i lutem atj vetëm për atë të cilën Allahuﷻ ia ka dhënë atij".

Për këtë përgjigju: "Vërtetë profetitﷺ i është dhënë e dejta e ndërmjetësimit nga Allahuﷻ, por në të njëjtën kohë, Allahuﷻ të ka ndaluar që ta kërkosh atë prej Resulitﷺ.

Allahuﷻ thotë:

*"Pra mos lut askënd veç Allahut". (72: 18)*

Kështu lutja ndaj Allahutﷻ që të bekojë ty me ndërmjetësimin e profetitﷺ, është në vetvehte një akt adhurimi. E ty Allahuﷻ të ka ndaluar që ti bësh shirk Atij duke e drejtuar këtë akt adhurimi ndaj tjetër veç Tij. E nëse do ti lutesh Allahutﷻ të mundësojë ndërmjetësimin e Resulitﷺ për ty atëherë bindju Allahutﷻ në atë që Ai thotë:

*"Pra mos lut askënd veç Allahut". (72: 18)*

Për më tepër, një mënyrë tjetër për të hedhur poshtë këtë pretendim është fakti se Allahuﷻ i ka dhënë të drejtën e ndërmjetësimit edhe të tjerëve përveç Resulitﷺ. Është transmetuar autentikisht se engjëjt ndërmjetësojnë, dhe fëmijët që kanë vdekur përpara moshës së pjekurisë ndërmjetësojnë për prindërit e tyre po ashtu ewlijatë ndërmjetësojnë. Mos do të thuash që përderisa Allahuﷻ u ka dhënë tërë këtyre të drejtën për të ndërmjetësuar unë do ti marr këta të gjithë si ndërmjetësa tek Allahuﷻ?

Po qe se thua këtë, atëherë ti qartësisht dhe plotësisht ke përqafuar adhurimin e njerëzve të mirë që paganët arabë bënin dhe që Allahuﷻ ka përmendur në librin e Tij. Nëse thua: "Jo! Nuk do të kërkoj ndërmjetësimin e të gjithë atyre", atëherë vetë thënia jote: "Allahuﷻ i ka dhënë Resulitﷺ të drejtën e ndërmjetësimit, kështu që unë do ti lutem Resulitﷺ për të, refuzohet".

***<u>Pretendimi i shtatë.</u>***

Nëse të nxjerr një pretendim tjetër:

"Unë nuk i bëj shirk Allahutﷻ, nuk do ta bëja kurrë një gjë të tillë por drejtimi ndaj këtyre njerëzve të mirë nuk është shirk".

Atëherë pyete: "Nëse vërtetë beson se Allahuﷻ e ka ndaluar shirkun në mënyrë më të rreptë se sa ka ndaluar zinanë dhe ti e pranon që Allahuﷻ nuk e fal atë (shirkun) atëherë cili është kuptimi i kësaj çështje kaq të madhe të cilën Allahuﷻ e ka ndaluar dhe nuk e fal?"

Ke për ta parë se ai në të vërtetë nuk e ka idenë se çfarë është shirku. Pyete atë:

"Si mund ti qëndrosh larg shirkut ndërkohë që nuk ia ke idenë se çfarë është ai (shirku) apo si është e mundur që një gjë të cilën Allahuﷻ e ka ndaluar për ty dhe ka thënë se nuk do ta falë atë, dhe ti as nuk pyet për të e as nuk e njeh atë mos vallë mendon se Allahuﷻ e ka ndaluar shirkun dhe nuk na ka qartësuar për të?"

Nëse të thotë: "Shirku është të adhurosh idhuj dhe ne nuk adhurojmë idhuj."

Përgjigju: "Cili është kuptimi i adhurimit të idhujve? Mos vallë ti mendon se paganët arabë besonin se këta shkëmbinj dhe gurë krijonin dhe rregullonin çështjet e lutësve që u luteshin idhujve? Po qe se ky është pretendimi yt atëherë vetë Kur'ani e hedh poshtë këtë".

Nëse të përgjigjet: "Ata u drejtoheshin këtyre pemëve dhe gurëve, mauzoleumeve mbi varre dhe ikonave të tjera dhe u bënin dua atyre për të plotësuar nevojat e tyre, thernin kurban për ta për tu afruar tek Allahuﷻ dhe që Allahuﷻ të shmangte të keqen nga ata, ose për të plotësuar dëshirat atyre si rrjedhim i statusit të lartë që ata (idhujt) kishin tek Allahuﷻ".

Përgjigju: "Ke folur të vërtetën. Kjo është egzaktësisht ajo që ju bëni përpara mauzoleumeve dhe varreve të ngritura".

Ky person më në fund e pranoi edhe vetë se ajo që këta bëjnë është shirk në adhurim dhe kjo është pika që duhet kuptuar.

Po ashtu (thuaji) për të qartësuar thënien tënde: "Shirku është adhurim i idhujve", mos vallë me këtë do të thuash se shirku ndodh vetëm kështu? Mos vallë mendon se të mbështetesh tek ewlijatë për të plotësuar nevojat e tua dhe tu lutesh atyre nuk hyn në shirk? Nëse e beson këtë, atëherë dije se Kur'ani ka hedhur poshtë qartësisht këtë pretendim, ngase Allahuﷻ e ka përmendur kufrin e atyre që u drejtohen engjëjve me akte adhurimi dhe atyre që u drejtohen Isësعليه السلام dhe njerëzve të tjerë të mirë".

Si përfundim, ai që është i ndershëm duhet ta pranojë se ai që i bën shirk Allahutﷻ duke drejtuar një akt adhurimi ndaj njerëzve të mirë ka rënë në të njëjtin lloj shirku që Kur'ani përmend. Dhe kjo është çështja që ne duam që ata të arrijnë të kuptojnë.

Thelbi i çështjes është se nëse ai të thotë: "Unë nuk i bëj shirk Allahutﷻ"

Pyete: "Cili është kuptimi i të bërit shirk Allahutﷻ? Ma shpjego atë!"

Nëse ai të përgjigjet: "Është adhurimi i idhujve!"

Pyete: "Çdo të thotë të adhurosh idhuj? Ma shpjego këtë".

Nëse të përgjigjet: "Po unë adhuroj vetëm Allahunﷻ"

Pyete: "Çdo të thotë të adhurosh vetëm Allahunﷻ? Ma shpjego këtë".

Nëse ai i shpjegon të tëra këto sipas asaj që Allahuﷻ ka përcaktuar në Kur'an, kjo është ajo që ne dëshirojmë.

Nëse nuk i di kuptimet e vërteta të tyre, si mund të pretendojë se është i pasër nga diçka kuptimin e së cilës ai nuk e di?

Nëse ai i shpjegon këto çështje gabimisht duke kundërshtuar realitetin e përcaktuar në Kur'an, atëherë kërkohet nga ty që me argumente të qarta Kur'anorë ti qartësosh atij kuptimin e shirkut.

Ti duhet t'ia faktosh atij, se adhurimi i idhujve është egzaktësisht ajo që ata bëjnë në kohën tonë duke adhuruar këto varre ndërkohë që na kritikojnë ne kur adhurojmë vetëm Allahunﷻ. Kështu thirrja e tyre është pikërisht thirrja e paganëve të hershëm: "*Vallë i ka bërë ai të gjithë zotat një? Vërtetë kjo është diçka tepër e çuditshme" (Sad :5)*

### ***Pretendimi i tetë:***

Ka mundësi që ai të përdorë krejtësisht një taktikë tjetër duke thënë:

"Ata (paganët arabë) nuk bënë kufr si rrjedhim i duasë së tyre ndaj engjëjve, profetëve apo ngase ata drejtuan aktet e tyre të adhurimit ndaj tjetër veç Allahutﷻ. Përkundrazi ata bënë kufr kur pretenduan se engjëjt ishin vajzat e Allahutﷻ. Ne, ndërkohë nuk pretendojmë se Abdulkadri apo ewlijatë e tjerë janë djemtë e Allahutﷻ".

### ***Përgjigja e parë:***

Përgjigja ndaj këtij pretendimi është të thuash: "Pretendimi se Allahuﷻ ka fëmi është tërësisht një lloj tjetër kufri, ngase Allahuﷻ thotë:

*"Thuaj! Ai është Allahu Ahad. Allahu Samed" (112:1-2)*

Dhe kuptimi i Ahad është se askush e asgjë nuk është i ngjashëm apo i krahasueshëm me Të. Dhe kuptimi i Samed është se tërë krijesat i kthehen Atij për ndihmë dhe ia kanë nevojën. Kështu kush mohon këtë ka bërë kufr edhe nëse nuk mohon ajetin e fundit në këtë sure. Allahuﷻ thotë:

*"Ai as nuk lind e as nuk është i lindur..." (112:3)*

Kushdo që mohon këtë ka bërë kufr edhe nëse nuk mohon pjesën përpara saj në këtë sure".

### **Përgjigja e dytë:**

Allahu po ashtu ka thënë:

*"Allahu as nuk ka bir, e as nuk ka ndonjë Zot së bashku me Të" (23:91)*

Kështu, Allahu ﷻ bëri dallim mes dy llojeve të kufrit dhe secilin prej tyre e bëri një kadegori të veçantë kufri. Po ashtu Allahu ﷻ tha:

*"E ata i shoqërojnë Atij si partnerë, xhinët" (6:100)*

Duke diferencuar kështu mes dy llojeve të kufrit.

**Përgjigja e tretë:**

E një provë tjetër e mëtejëshme për këtë është fakti se kufarët që i luteshin Lat-it, nuk e konsideronin atë si birin e Allahut ﷻ edhe pse ai ishte njeri i drejtë e i devotshëm. Po ashtu kufarët që adhuronin xhinët nuk i konsideronin ato si fëmitë e Allahut ﷻ.

***Përgjigja e katërt:***

E për më tepër, fakti se të tërë dijetarët e të katër medhhebeve, përmendin në rregullat në kapitullin e murtedinëve se nëse muslimani pretendon se Allahu ﷻ ka djalë, ai është murted. Nëse muslimani bën shirk, po ashtu është murted. Kështu ata diferencojnë mes dy rasteve. Kjo çështje është më se e qartë dhe nuk ka nevojë për shqyrtim të mëtejshëm.

***Pretendimi i nëntë:***

Nëse ai provon taktikë tjetër për të justifikuar shirkun e tij dhe thotë:

*"Vërtetë mbi ewlijatë e Allahut nuk ka as frikë e as dëshpërim" (10:62)*

Dhe mundohet të provojë se njerëz të tillë meritojnë të drejtën e ndërmjetësimit".

Përgjigju: "Është më se e vërtetë se ata kanë një pozitë të lartë tek Allahu ﷻ. Por ata nuk duhen adhuruar. Dhe ne mohojmë vetëm faktin se ata duhen adhuruar bashkë me Allahun ﷻ dhe se ata duhet të merren si partnerë me Të. Përndryshe, si ne edhe ju, jemi dakort që është e detyrueshme që ti duam ata, dhe të ndjekim shembullin e tyre, dhe të besojmë në çfarëdo nga mbrekullitë që u kishin ndodhur atyre me lejen dhe bekimin e Allahut ﷻ. E askush veç një të devijuari nuk e mohon egzistencën e mbrekullive të tilla. Por feja e Allahut ﷻ është të qëndrosh në mes dy ekstremeve. Është udhëzim mes dy ekstremeve të humbjes dhe e vërteta mes dy ekstremeve të së keqes".

Kur të arrish të kuptosh se koncepti i atyre që bëjnë shirk në kohën tonë të cilin e quajnë besim, është në fakt po ai shirk për demaskimin dhe braktisjen e të cilit u shpall Kur'ani dhe është po ai shirk që luftoi Resuli ﷺ, atëherë dije se shirku i

paganëve të herëshëm është më pak mizor se shirku i paganëve të kohës sonë. Kjo për dy arsye:

***Së pari:*** Paganët e herëshëm arabë nuk bënin shirk dhe nuk i drejtonin duatë e tyre ndaj engjëjve, ewlijave dhe idhujve përveç në kohë qetësie. Megjithëatë në momente të vështira dhe në situata kur kishin nevojë të dëshpëruar për të marrë përgjigje për lutjet e tyre, ata e bënin fenë dhe lutjet e tyre të sinqerta dhe vetëm për Allahunﷻ. Allahuﷻ thotë:

*"Kur janë në vështirësi në anije, ata i luten Allahun me sinqeritet të plotë duke i braktisur zotat e tyre. Kur Allahu i nxjerr në breg, ata i kthehen shirkut" (29:65)*

Ai thotë po ashtu:

*"E kur u godet ndonjë e keqe ndërsa jeni në det, të tërë ata (idhujt që ju adhuroni) të cilëve u luteni, u braktisin, përveç Allahut" (17:67)*

Po ashtu Ai thotë:

*"Pyeti! Nëse u vjen juve ndëshkimi i Allahut, ose dita e gjykimit, a do ti luteshit tjetër veç Allahut po qe se jeni nga ata që e thoni të vërtetën?! Përkundrazi, do ti luteshit vetëm Atij! E Ai do u largojë juve atë që u ka goditur po qe se Ai dëshiron, e ju prapë harroni ata që i përshkruani Atij si partnerë.!"(6: 40-41)*

E Allahuﷻ thotë:

*"E kur një e keqe e godet njeriun, ai i lutet Zotit të tij me përulje. E kur Ai ia shndërron atë njeriut me një situatë të favorshme, njeriu harron se për çfarë po lutej përpara."(39: 8)*

E Allahuﷻ thotë:

*"E kur dallgët u afrohen atyre si re të zeza, ata i luten Allahut duke e bërë fenë e tyre të sinqertë e vetëm për Të..." (31: 32)*

Kush arrin të kuptojë këtë pikë, që ata të cilët Resuliﷺ luftoi, i luteshin Allahut ﷻ dhe i luteshin tjetër veç Allahutﷻ vetëm në kohë rehatie, ndërsa përsa i përket situatave të vështira i luteshin vetëm Allahutﷻ dhe braktisnin lutjen e tyre ndaj ewlijave, ke për të parë qartë dallimin mes dy llojeve të shirkut. Po ku janë ata që do ta kuptojnë këtë çështje sikurse duhet? Allahutﷻ i lutemi të na forcojë!"

**Së dyti:** Paganët e herëshëm u luteshin duke bërë shirk, robëve me status të lartë tek Allahuﷻ, qofshin këta profetë, ewlijah, apo engjëj. Ose u luteshin shkëmbinjve dhe pemëve që janë të bindur ndaj Allahutﷻ dhe që nuk mund të bëjnë mëkate. Ndërkohë, njerëzit e kohës sonë, u luten njerëzve duke i marrë ata si partnerë me Allahunﷻ, ndërkohë që këta janë nga njerëzit më të ulët e të këqinj nga njerëzit. Këta individë tek të cilët ata i drejtojnë duatë e tyre, dihet

mirë se ata janë nga ata që kryejnë mëkate sikurse zinaja, vjedhin, braktisin namazin e të tjera veç këtyre. Dhe ai që beson tek një njeri i mirë, apo tek një objekt që nuk mëkaton dot sikurse shkëmbinjtë, apo gurët, se mund të ndërmjetësojnë për të tek Allahu ﷻ është shumë më i mirë se ai që beson se një person, mëkatet e të cilit janë evidente dhe reputacioni i keq i të cilëve është me famë.

***<u>Pretendimi i dhjetë:</u>***

Tani që e ke kuptur se ata njerëz të cilët Resuli ﷺ i luftoi ishin më të zgjuar dhe bënin një shirk më pak mizor se njerëzit e kohës sonë, di se këta njerëz kanë akoma një pretendim të tyre që e paraqesin përveç pretendimeve që kemi përmendur më parë. Në fakt ky është nga argumentet më të mëdha të tyre prandaj kushtoji kujdes këtij pretendimi dhe përgjigjes ndaj tij.

Ata pretendojnë: "Idhujtarët të cilët Kur'ani i përmend nuk dëshmonin *la ilaha ila Allah*. Ata e mohonin Resulin ﷺ dhe mendonin se ai ishte gënjeshtar. Ata po ashtu mohonin ringjalljen dhe Kur'anin dhe thonin se ishte magji. Ndërsa ne dëshmojmë*:"La ilaha ila Allah Muhamed Resul Allah"*. Ne besojmë në Kur'an dhe tek ringjallja. Ne falemi dhe agjerojmë. Si mund të na krahasosh ne me ata?"

**Përgjigja e parë:**

Përgjigja për këtë:"Nuk ka mosmarrëveshje mes dijetarëve që nëse dikush beson Resulin ﷺ në një çështje dhe mohon një çështje tjetër nga ai, ky individ është kefër dhe nuk ka hyrë në islam. Po ashtu nëse beson tek një pjesë e Kur'anit dhe mohon një pjesë tjetër të tij, edhe ky nuk është musliman. Për shembull: Nëse dikush beson në tewhid, por pretendon se nuk duhet të falet, ose nëse beson në tewhid dhe namaz por pretendon se ai nuk e ka për detyrë të japë zekatën ose edhe nëse beson në tërë këto por pretendon se nuk ka për detyrë të agjerojë ramazanin ose edhe nëse beson tek tërë këto por mohon obligueshmërinë e haxhit, ky individ nuk është musliman. Prova për këtë është se në kohën e Resulit ﷺ disa njerëz nuk donin të kryenin haxhin dhe Allahu ﷻ shpalli në lidhje me ta:

*"E haxhi është një e drejtë e Allahut mbi njerëzit. E kush bën kufr, Allahu nuk ka nevojë për tërë botët" (3:97)*

E kushdo që afirmon tërë këto shtylla të Islamit, por mohon ringjalljen në ditën e gjykimit, ai ka bërë kufr sipas koncensusit të dijetarëve dhe jeta dhe pasuria e tij janë hallall për tu marrë sikurse Allahu ﷻ thotë:

*"Ata që nuk besojnë tek Allahu dhe të Dërguarit e Tij dhe mundohen të diferencojnë duke thënë ne besojmë ca por mohojmë të tjerat...."(4:150)*

Pra, nëse Allahu ﷻ ka përmendur qartësisht në librin e Tij, se dikush që beson në një pjesë të tij dhe mohon një pjesë tjetër të tij është kefër, atëherë ky pretendim

është i refuzuar dhe i asgjesuar. Dhe ky pretendim mu dërgua mua nga njerëzit e Ahsah-s".

**Përgjigja e dytë:**

Po ashtu mund të thuash në përgjigje të këtij pretendimi: "Ti e pranon se dikush mund të besojë tek Resuli ﷺ në një çështje ndërkohë që mohon namazin, ai është kefër dhe jeta dhe pasuria e tij janë hallall sipas koncensusit të dijetarëve. Po ashtu ti afirmon se kushdo që beson në gjithëçka me të cilën Resuli ﷺ u dërgua përveç ringjalljes, edhe ky është kefër. I njëjti gjykim është i aplikueshëm edhe për agjerimin e muajit të ramazanit edhe nëse beson në ringjallje. Për këtë nuk ka mosmarrveshje mes muslimanëve dhe Kur'ani është i qartë në këtë pikë sikurse kemi përmendur më parë.

Dihet se tewhidi është çështja më e madhe me të cilën erdhi Resuli ﷺ ngase tewhidi është më i rëndësishëm se namazi, zekata, agjerimi dhe haxhi. Si mund të jetë e mundur që dikush që mohon këto shtylla të Islamit, konsiderohet kefër nga ty edhe nëse vepron sipas gjithëçkaje tjetër me të cilën erdhi Resuli ﷺ ndërkohë që kur mohon realitetin e tewhidit me të cilin erdhën të tërë të Dërguarit, ky individ nuk është kefër sipas teje?! Subahanallah! Sa injorancë e thellë dhe e çuditëshme!"

**Përgjigja e tretë:**

Po ashtu mund të thuhet: "Sahabat e Resulit luftuan fisin Beni-Hanifah edhe pse ata pranuan Islamin me Resulin ﷺ dhe dëshmuan *la ilaha ila Allah* dhe se Muhamedi ﷺ është i dërguari dhe robi i Allahut ﷻ. Po ashtu ata faleshin dhe thërrisnin ezanin".

Kur të të përgjigjet: "Por së bashku me dëshminë e tyre ata dëshmuan se Musejlima, profeti i rremë ishte në realitet profet!"

Përgjigju: "Kjo është saktësisht ajo që dua të them. Nëse të ngresh dikë në nivelin e të qënit profet bën jetën dhe pasurinë tënde hallall dhe dëshmia dhe namazi i atij që bën këtë është pa vlerë, po ai që ngre Shemsan apo Jusufin apo cilindo sahab ose profet në nivelin e Allahut të Lartmadhërishëm, Zotit të qiejve dhe të tokës?! I Lartmadhëruar pa kufi është Ai ﷻ dhe i pastër nga shpifjet e shpifësve! Por pak e kuptojnë këtë ngase:

*"Kështu i vulos Allahu zemrat e injorantëve" (30:59)*

**Përgjigja e katërt:**

Po ashtu mund ti thuash: "Ali ibn Ebi Talib ؓ dogji të gjallë njerëz që dëshmuan se ishin muslimanë. Ata ishin nga ndjekësit e tij dhe e mësuan fenë nga sahabat e Resulit ﷺ. Megjithëatë ata besonin se Aliu ؓ posedonte një status të lartë sikurse ju besoni se Jusufi, Shemsan dhe të tjerë veç tyre posedojnë. Si ka mundësi që

sahabat ranë dakort ti vrisnin ata dhe i konsideruan ata kufarë edhe pse ata afirmonin dhe pretendonin se ishin Muslimanë? Mos vallë do ti akuzosh sahabat se quajtën kufarë ata që ishin muslimanë? Apo vallë ju dalloni mes besimit në Taxh dhe të tjerë veç tij duke pretenduar se një besim i tillë nuk të sjell humbje ndërkohë që besimi se Aliu kishte disa cilësi supernatyrore e bën dikë kefër?"

**Përgjigja e pestë:**

Po ashtu mund të përmendet gjithëashtu si përgjigje tjetër: "Beni Ubejd el-Kaddah (Fatimid-ët), familja që kontrollonte territorin nga Maroku deri në Egjypt në kohën e Abasidëve, dëshmonin *la ilaha ila Allah Muhamed Resul Allah*, falnin namazin e xhumasë dhe namazet e tjera me xhemat. Megjithëatë kur ata kundërshtuan ligjin Islam në disa aspekte që janë më të vogla se këto që ne po diskutojmë, dijetarët ranë dakort se ata ishin kufarë që duheshin luftuar. E konsideruan territorin e tyre si territor armik dhe kështu muslimanët i luftuan ata derisa i çliruan tokat në posedimin e tyre dhe i rikthyen ato në duart e muslimanëve".

**Përgjigja e gjashtë:**

Po ashtu mund të përgjigjesh me një përgjigje tjetër: "Nëse pretendon se arabët në kohën e xhahiljetit u bënë kufarë vetëm nga fakti se bashkuan tek ata shumë faktorë sikurse shirk, mohuan profetët dhe Kur'anin, mohuan ditën e gjykimit dhe çështje të tjera veç tyre, si e shpjegon kapitullin që të gjithë dijetarët përmendën në librat e fikhut të titulluar: "Kapitulli rreth gjykimit të murtedit"? Ngase murtedi është muslimani që bëhet kefër pasi është musliman. Këta dijetarë kanë përmendur shumë çështje që e bëjnë muslimanin, kefër! Secila nga këto çështje e bën muslimanin të bëhet kefër dhe e kthejnë jetën dhe pasurinë e tij hallall. Në fakt dijetarët përmendin edhe disa çështje që mund ti duken të vogla e të parëndësishme atij që i kryen ato sikurse të thuash diçka pa qëllim apo duke luajtur dhe bërë shaka".

**Përgjigja e shtatë:**

Një tjetër përgjigje do të ishte: "A nuk e shikon se Allahu tha rreth një grupi që kishte marrë pjesë në xhihad me Resulin, ishin falur me të, kishin dhënë zekatë, kishin kryer haxh dhe kishin besuar tewhidin se:

*"...Ata do të të betohen në Allah se ata nuk thanë (asgjë të keqe) edhe pse thanë kufr dhe mohuan pas Islamit" (9:74)*

A nuk e shikon se Allahu i deklaroi ata kufarë pas një thënie të tyre edhe pse ata kishin kryer tërë ato vepra të mira para thënies së tyre?! Po ashtu Allahu tha rreth disa njerëzve:

*"Thuaj! A u tallët me Allahun, me ajetet e Tij dhe me të Dërguarin e Tij? Mos nxirrni justifikime! Ju keni mohuar pas imanit!"(9:65-66)*

Këta persona të cilëve Allahu ﷻ u referohet, bënë kufr pas Imanit. Ata kishin luftuar krah për krah Resulit ﷺ gjatë betejës së Tebukut, dhe ata thanë një thënie kufri rreth së cilës më pas thanë se ishte vetëm lojë dhe shaka. Megjithëatë ky justifikim nuk u pranua për ta".

Ndalo dhe mendo rreth thënies së tyre: "Ti konsideron muslimanët që thonë *la ilaha ila Allah*, falen dhe agjerojnë, (ti i konsideron) kufarë?"

Po ashtu ndalo dhe mendo rreth përgjigjes së këtij justifikimi ngase mbase është pika më e rëndësishme në këtë shkrim.

**Përgjigja e tetë:**

Dhe argumenti që ne kemi përmendur gjendet në përshkrimin që Allahu ﷻ u bën beni-Israilëve edhe pse ata ishin muslimanë, kishin dije dhe devotshmëri. Ata i thanë Musës ﷺ: "Bëj për ne një Zot..."(7:138). Po ashtu disa nga sahabat thanë: "O Resulullah ﷺ! Bëj për ne një *dhat anwat*!" Resuli ﷺ u betua se thënia e tyre ishte sikurse thënia e beni-Israilëve: "Bëj për ne një Zot".

Por idhujtarët nxjerrin një justifikim që e përdorin për të refuzuar të kuptuarit e drejtë të kësaj historie. Ata thonë: "Beni-Israilët nuk u bënë kufarë me këtë veprim të tyre dhe as sahabat nuk u bënë kufarë kur kërkuan një *dhat anwat*!"

Ne përgjigjemi: "Beni-Israilët nuk e kryen aktin dhe po ashtu edhe sahabat nuk e kryen këtë akt. Dhe nuk ka mosmarrëveshje se nëse beni-Israilët do të vepronin atë që thanë, ata do të ishin bërë kufarë. Po ashtu nuk ka mosmarrveshje se nëse sahabat nuk do ti ishin bindur Resulit ﷺ kur ai i ndaloi ata dhe në vend të bindjes do të kishin marrë një *dhat anwat* pasi Resuli ﷺ ua kishte ndaluar atyre këtë, edhe ata do të ishin bërë kufarë. Dhe tërë thelbi i çështjes këtu qëndron".

**Përfitimet nga kjo histori:**

Kjo histori ka një numër përfitimesh që ne derivojmë nga ajo:

**E para** është se muslimani madje edhe dijetari mund të bie në disa lloje shirku ndërkohë që nuk e vë re këtë.

**E dyta** është nxjerrja mësim dhe tërheqja e vërejtjes për ne se thënia e një xhahili: "Ne e kuptojmë tewhidin", është nga llojet më të thella të injorancës. Madje është një kurth nga shejtani.

**E treta** është se nëse një musliman mundohet të gjejë të vërtetën dhe thotë një thënie kufri pa e kuptuar se është kufr atij i tërhiqet vërejtja për këtë dhe nëse ai

pendohet përnjëherë, ai nuk ka bërë kufr. Dhe kjo është ajo që ndodhi me beni-Israilët dhe sahabat e Resulitﷺ kur ata pyetën Resulinﷺ.

**E katra** është se edhe nëse ky individ nuk hyn në kufr ai duhet qortuar rëndë sikurse Resuliﷺ i qortoi rëndë ata.

**Pretendimi i njëmbëdhjetë:**

Njerëzit e shirkut të kohës sonë mundohen të nxjerrin edhe një pretendim tjetër të ngjashëm me atë që sqaruam më parë me të cilin mundohen të kundërshtojnë kundërshtarët e tyre. Ata thonë: "Resuliﷺ e qortoi Usamah ibn Zejdin kur Usamah vrau dikë që dëshmoi *la ilaha ila Allah* dhe i tha atij: "Guxove dhe e vrave atë pasi ai tha *la ilaha ila Allah*?" dhe ata po ashtu përdorin hadithin: "Unë jam urdhëruar ti luftoj njerëzit derisa të dëshmojnë *la ilaha ila Allah...*" dhe hadithe të ngjashme që dëshmojnë për ndalesën e luftimit të atij që dëshmon *la ilaha ila Allah*. Pika që këta të shkretë mundohen të faktojnë me këto justifikime të tyre është se kushdo që thotë shehadetin, nuk duhet luftuar dhe nuk bëhet kefër, çfarëdo që të bëjë ai.

U duhet thënë këtyre injorantëve që kryejnë shirk: "Dihet mirë se Resuliﷺ i luftoi Jehuditë dhe i mori ata si robër lufte edhe pse ata dëshmonin *la ilaha ila Allah*. Po ashtu sahabat luftuan fisin beni-Hanifah edhe pse ata dëshmonin *la ilaha ila Allah Muhamed Resul Allah* dhe ata faleshin dhe pretendonin se ishin muslimanë. Po ashtu edhe njerëzit që Ali ibn Abu Talib dogji, dëshmonin tërë këto.

Këta injorantë janë dakort se dikush që mohon ditën e gjykimit, bëhet kefër dhe duhet vrarë edhe pse dëshmon *la ilaha ila Allah* sikurse edhe ai që mohon shtyllat e Islamit edhe ai bëhet kefër dhe duhet vrarë edhe nëse thotë shehadetin. E pra si ka mundësi që shehadeti i tij nuk i hyn në punë atij nëse ai mohon diçka nga gjërat vijuese por i hyn në punë nëse mohon vetë tewhidin që është themeli dhe esenca e fesë të tërë profetëve të Allahut pa përjashtim?!

Armiku i Allahut nuk i ka kuptuar tamam kuptimet e këtyre haditheve. Sa për hadithin e Usamah-s, bën fjalë për individin që ai vrau pasi dëshmoi shehadetin duke menduar se e bëri këtë sa për sy e faqe për të mbrojtur jetën dhe pasurinë e tij. Megjithëatë kur dikush pranon islamin dukëshëm, është obligim ndalimi nga të luftuarit e tij përderisa të mos ketë diçka të dukëshme që e kontradikton dëshminë e tij. Allahu shpalli për këtë:

*"O ju që besoni! Kur niseni në rrugë të Allahut, verifikoni...."(4:94)*

Që e ka kuptimin: "Verifikoni dhe sigurohuni se personi të cilin po luftoni nuk është musliman...". Ky ajet tregon se është e obligueshme të mos luftosh dikë që

deklaron vehten si musliman ndërkohë që ka nevojë për verifikim. Kështu nëse pas deklaratës së tij del në pah diçka që kontradikton islamin, ai vritet. Provë për këtë është kushti që ajeti vë: "...Verifikoni..." ngase nëse pas dëshmisë së tij ai nuk vritet pa marrë parasysh se çfarë ai bën, nuk do të kishte kuptim të verifikohej deklarata e tij e Islamit.

Po ashtu të tëra hadithet e tjera të përmendura, duhen kuptuar nën të njëjtin këndvështrim. Kushdo që deklaron islamin dhe pretendon se ndjek tewhidin, bëhet e ndaluar ta luftosh atë përveç nëse diçka del në pah që e kontradikton deklaratën e tij. Dhe fakt për këtë është se Resuliﷺ, i njëjti person që tha: "A e vrave atë pasi tha *la ilaha ila Allah*", dhe tha: "Unë jam urdhëruar ti luftoj njerëzit derisa të thonë *la ilaha ila Allah*", po ashtu tha për khawarixh-ët: "Kudo që ti gjeni ata vritini ata" dhe tha: "Nëse do të arrija të jetoja kohën kur ata të shfaqen, do ti vrisja ata me vrasjen e popullit Add". Ky verdikt u dha edhe pse khawarixh-ët ishin nga ata që adhuronin Allahun ﷻ shumë, dhe e lartmadhëronin Allahunﷻ vazhdimisht. Në fakt sahabat ndiheshin inferiorë ndaj adhurimit të theksuar të khawarixhve edhe pse khawarixhët kishin mësuar prej sahabave. Dëshmia e tyre *la ilaha ila Allah* nuk u hyri atyre në punë e as adhurimi i tyre apo pretendimi i tyre se ata ishin muslimanë ngase ata haptazi treguan me çështje të tjera, kundërshtimin e ligjit Islam.

Po ashtu një fakt tjetër është edhe ajo që përmendëm më parë rreth të luftuarit të Jehudive dhe luftimit që sahabat i bënë fisit beni-Hanifah. Për më tepër Resuliﷺ donte të sulmonte benu-Mustalik ngase dikush e informoi atë se ata refuzuan të paguanin zekatën, derisa Allahuﷻ shpalli:

*"O ju që besoni! Nëse një mëkatar u vjen ju me një lajm, verifikojeni..." (49: 6)*

Kështu pas verifikimit, u zbulua se individi që informoi Resulinﷺ, në fakt kishte gënjyer për ta. Të tëra argumentet tregojnë atë që Resuliﷺ kishte qëllim me hadithet e sipërpërmendura sipas shpjegimit të qartë që është dhënë.

## Pretendimi i dymbëdhjetë:

Justifikuesit e shirkut, kanë edhe një pretendim tjetër: "Faktin se Resuliﷺ përmendi se në ditën e gjykimit njerëzit do të kërkojnë ndihmë nga Ademi﵇, pastaj nga Nuhu﵇, pastaj nga Ibrahimi﵇, pastaj nga Musa﵇ e pastaj nga Isa﵇ dhe të tërë ata do të justifikohen derisa njerëzit të arrijnë tek Resuliﷺ. Ata pretendojnë me këtë se të kërkosh ndihmë prej tjetër veç Allahutﷻ nuk është shirk".

Përgjigja për këtë është të thuash: "Sa i Lartë e i Pastër është Ai që i ka vulosur zemrat e armiqve të Tij! Ne nuk mohojmë vlefshmërinë e të kërkuarit ndihmë nga krijesat në çështje për të cilat kanë mundësi të të ndihmojnë. Allahuﷻ thotë:

*"Ai kërkoi ndihmë nga (Musa) kundër armikut të tij..." (28:15)*

Dhe individi gjatë betejës apo në situata të ndryshme kërkon ndihmë nga të tjerët për gjëra që ata kanë mundësi ta ndihmojnë dhe nuk janë gjëra mbinatyrore apo përmbi mundësitë e njeriut. Ne kundërshtojmë ndihmën mbinatyrore që kërkohet, ndihmën fetare që kërkohet pranë varreve të njerëzve të drejtë e të devotshëm, apo në mungesë të tyre, për çështje që vetëm Allahu ka mundësi të bëjë".

Pasi të është bërë e qartë kjo, atëherë kupto se ndihma që u kërkohet profetëve ditën e gjykimit është se ata duan nga profetët që ti luten Allahut të përshpejtojë gjykimin në mënyrë që njerëzit e xhenetit të çlirohen nga agonitë e asaj dite. Kjo lloj kërkese lejohet në këtë botë dhe në ahiret. Ti mund të shkosh tek një njeri i devotshëm që është para teje dhe që ka mundësi të të dëgjojë, dhe i lutesh atij të bëjë dua për ty. Kjo është ajo që sahabat bënin me Resulin kur ai ishte gjallë dhe mes tyre. Megjithëatë pas vdekjes së tij ata nuk kërkuan asgjë prej tij, as edhe nuk kërkuan asgjë pranë varrit të tij. Përkundrazi, dijetarët e brezave të parë qortonin atë që i lutej Allahut tek varri i Resulit. E çfarë do të ishte gjykimi i tyre ndaj atij që i lutet Resulit?!"

**<u>Pretendimi i trembëdhjetë:</u>**

Ata që justifikojnë shirkun përdorin edhe një pretendim tjetër: Historinë e Ibrahimit. Kur atë e hodhën në zjarrin që Nemrudi kishte ngritur për ta djegur atë, Xhibriili erdhi tek Ibrahimi dhe e pyeti: "A ke nevojë për gjë?" Ibrahimi iu përgjigj: "Jo nga ty". Ata pretendojnë se nëse kërkimi i ndihmës prej Xhibriilit do të ishte shirk, vetë Xhibriili nuk kishte për ti ofruar Ibrahimit ndihmë.

Përgjigja për këtë është tamam sikurse përgjigja e sipërpërmendur. Kjo ngase Xhibriili i ofroi atij ndihmë për të cilën ai kishte mundësi t'ia ofronte ngase Allahu e përshkruan atë: *"...i fuqishëm" (53:5)*

Sikur Allahu ti kishte dhënë leje atij të merrte zjarrin ku ishte Ibrahimi dhe gjithëçka që ishte rrotull tij sikurse toka dhe malet, dhe ti flakte në skajet e lindjes apo të perëndimit ai do ta bënte këtë. E nëse Allahu do ta urdhëronte atë ta merrte dhe ta transportonte Ibrahimin në ndonjë vend të largët, ai do ta bënte këtë. E nëse Allahu do ta kishte komanduar atë ta ngrinte Ibrahimin në qiej, ai do ta bënte këtë.

Ky shembull është sikurse shembulli i një pasaniku, që shikon një varfanjak dhe e ndihmon atë qoftë duke i dhënë borxh atij apo duke i dhuruar atë që i nevojitet për të plotësuar nevojat e tij. Në vend që të pranojë ndihmën e pasanikut, varfanjaku e refuzon atë duke pritur dhe duruar derisa Allahu ti japë mundësi që të plotësojë nevojat e tij pa kërkuar ndihmën e të tjerëve.

I tillë ishte edhe shembulli i Ibrahimit kur u mbështet tek Zoti i tij dhe jo tek ndonjë krijesë tjetër. E çfarë justifikon ky shembull për të kërkuar ndihmë fetare apo për të kryer shirk?! Ah sikur ata të kuptonin".

**Konkluzion:**

Le ta mbyllim këtë libër duke përmendur një çështje të rëndësishme që do të qartësojë tërë ç'thamë më parë. Duke pasur parasysh rëndësinë e saj do ta diskutojmë veç si edhe për shkakun se shumë njerëz dështojnë ta kuptojnë atë siç duhet. Kështu themi:

"Nuk ka mosmarrveshje se tewhidi duhet të jetë i pranishëm dhe duhet deklaruar me anë të zemrës, gjuhës dhe veprave të gjymtyrëve. Nëse një nga këto çështje mungon, individi nuk është musliman. Kështu nëse dikush e njeh tewhidin por nuk vepron në konformitet me të, ai është një kefër arrogant sikurse është rasti i Faraonit, Iblisit dhe të tjerëve si ata.

Kjo është një çështje që shumë njerëz nuk arrijnë të kuptojnë. Ata thonë: "Kjo çështje që sapo shpjegove është e vërtetë dhe ne e kemi të qartë këtë dhe e kuptojmë dhe dëshmojmë për vërtetësinë e saj. Megjithëatë, ne nuk jemi të aftë ta bëjmë këtë e ta vëmë në praktikë atë dhe nuk lejohet për shtetasit tanë të veprojnë mbi diçka përderisa të mos jetë sipas besimeve dhe traditave të tyre". E ata nxjerrin justifikime të tjera për të mos ndjekur dhe vepruar sipas besimit korrekt.

Një njeri i mjerë si ky nuk e kupton se shumica e liderëve të fasitetit e njohin të vërtetën dhe ata vetëm e braktisin ndjekjen e së vërtetës duke u bazuar në disa justifikime sikurse Allahu ﷻ thotë:

*"Ata arritën me shitjen e ajeteve të Allahut, një përfitim të vogël"* (9:9)

Ajete të tjera po ashtu e shpjegojnë këtë pikë sikurse:

*"Ata e njohin atë sikurse njohin bijtë e tyre..." (2:146)*

Nëse vepron sipas tewhidit me veprat e tija ndërkohë që nuk kupton dhe zemra e tij nuk beson, atëherë ai është një hipokrit që është më i keq se një kefër origjinal. Allahu ﷻ thotë:

*"Vërtetë që hipokritët janë në fund të zjarrit" (4:145)*

E kjo është një çështje e gjatë për tu diskutuar. Megjithëatë nëse mendon rreth saj, dy kategori njerëzish do të qartësohen ty në diskutimet e tua me ta. Do të shohësh se njëri e di të vërtetën por nuk vepron sipas saj nga frika e humbjes së një përfitimi në dunja sikurse prestigji apo pasuria që gëzon. Po ashtu ke për të parë atë që vepron nga ana e jashtëme sipas së vërtetës por jo nga ana e brendëshme e tij. Sikur ta pyesësh atë se çfarë beson me të vërtetë në zemrën e tij, ai nuk e di.

Por kërkohet nga ty, që të kuptosh dy ajete nga Libri i Allahutﷻ. Ajeti i parë tashmë të është përmendur dhe është ajeti:

*"Mos nxirrni justifikime! Ju keni mohuar pas imanit"(9:66)*

Kështu nëse është konfirmuar se disa na bashkëkohësit e Resulitﷺ që luftuan me Resulinﷺ kundër Romakëve u bënë kufar si pasojë e një thënie që e thanë me shaka, do të të qartësohet fakti se ai që thotë një thënie kufri, apo vepron sipas tij, nga frika e humbjes së pasurisë, prestigjit apo që tu bëjë qefin atyre që janë më lart se ai në pozitë, është në një mëkat më të madh se ai që e tha kufrin si shaka.

Ajeti i dytë është:

*"Kushdo që humb besimin në Allah pasi ka besuar, përveç atij i cili detyrohet në të, kurse zemra e tij është e qetë me besim,-por ama të atillët të cilët i hapin gjoksin mohimit, -mu mbi këta është Zemërimi i Allahut dhe për ta do të ketë ndëshkim të madh" (16:106)*

Kështu, Allahuﷻ nuk i justifikon njerëz që bëjnë kufr përveç nëse ata janë të detyruar ndërkohë që zemrat e tyre janë të kënaqura dhe të vendosura në besim. Pra, përveç këtyre individëve, cilido tjetër është bërë kefër pas imanit, pa marrë parasysh nëse e bën këtë nga frika apo nga zilia apo nga dëshira për ti bërë qefin dikujt, apo nga dashuria për vendin e tij, familjen apo farefisin dhe paratë e tij, apo edhe nëse e bën këtë duke u tallur apo për çfarëdo lloj arsye tjetër. I vetmi justifikim i pranuar është detyrimi me forcë.

Kështu ajeti e fakton këtë në dy mënyra:

Së pari pjesa: "...përveç atij që është detyruar", justifikon vetëm personin që e detyrojnë. Dhe dihet mirë se dikush mund të detyrohet vetëm të bëjë diçka me gjymtyrë ose të thotë diçka. Ai nuk mund të detyrohet të besojë me zemër ngase askush nuk mund të detyrojë zemrën e dikujt tjetër.

Së dyti, pjesa: "...ngase ata preferuan jetën e kësaj bote mbi ahiretin" (nahl:107)

Pra është përmendur qartë se arsyeja për të cilën ata bënë kufr dhe për ndëshkimin e tyre nuk ishte ngase ata ndien diçka në zemër. Përkundrazi arsyeja për ndëshkimin e tyre në ahiret ishte për faktin se ata përfituan diçka në këtë botë duke preferuar këtë përfitim mbi fenë e tyre.

E Allahuﷻ e di më mirë.